Klasa VIII[C] Data : 4.11.2022

**Planifikimi i orës mësimore – 8. Diagramet SmartArt**

| **Fusha:** TIK | **Lënda: TIK** | **Shkalla 4** | **Klasa VIII** |
|---|---|---|---|
| **Tema mësimore**: Diagramet SmartArt | | | |
| **Situata e të nxënit**<br>Përdorimi i ikonës Smart Art për bërjen e kartave konceptuale | | | |
| **Rezultatet e të nxënit të kompetencave TIK sipas temës mësimore** | **Rezultatet e të nxënit sipas kompetencave kyçe:** | | |
| **Nxënësi:**<br>• Mëson të përpunojë grafikët dhe fotografitë në disa mënyra duke ndryshuar opsionet dhe cilësitë.<br>• Përdor ikonën SmartArt për të bërë kartat konceptuale që kërkohen nga mësues të lëndëve të ndryshme.<br>• Specifikon kategoritë e diagrameve SmartArt<br>• Kryen veprime me diagramet SmartArt. | **Nxënësi:**<br>• Përdor saktë terminologjinë e programit<br>• Përdor programin në mënyrë efektive dhe produktive për ndërtimin e diagrameve.<br>• Përdor programet kompjuterike për përgatitjen e materialeve të nevojshme shkollore. | | |
| **Lidhja me fushat e tjera ose me temat ndërkurrikulare:** | **Fjalët kyçe:** | **Burime e mjete mësimore:** | |
| Lidhet me matematikën, statistikën | SmartArt, paraqitje vizuale, formatim diagrami. | Libri i nxënësit, kompjuteri, diagrame të ndryshme. | |
| **Metodologjia dhe veprimtaritë e nxënësve:** | | | |
| Metoda interaktive, bashkëvepruese/ gjithëpërfshirëse | | | |
| **Organizimi i orës së mësimit: STRUKTURA E MËSIMIT** | | | |
| **Fazat e strukturës** | **Strategjitë mësimore** | **Veprimtaritë e nxënësve dhe organizimi i nxënësve** | |
| **F 1 :** | Diskutim rreth detyrës së shtëpisë | Bashkëbisedim me nxënësit, diskutime rreth gjërave të paqarta në detyrën e shtëpisë. | |
| **F 2:** | Prezantimi kontekstual i situatës | Punë e nxënësve në laborator. Për të prezantuar këtë situatë mësuesi shpërndan modele të ndryshme diagramesh në letër dhe fton nxënësit të diskutojnë rreth diagrameve duke i nxitur me | |

| | | |
|---|---|---|
| | | pyetjet:<br>a) Kur i keni hasur diagramet për herë të parë?<br>b) A keni ndërtuar më parë një diagram,të çfarë natyre dhe në cilën lëndë? |
| **F 2:** | | Më pas, mësuesi vazhdon me shpjegimin konkret të llojeve që ka analizuar libri i nxënësit.<br>Nisur nga larmishmëria që Wordi ofron për diagramet SmartArt ne po rendisim 7 kategori më të rëndësishmet,<br>1)lista, 2)procesi 3)cikli) 4)hierarki, 5)raport, 6)matriks, 7)piramida<br>Ilustrim praktik nga mësuesi në videoprojektor për krijimin e një diagrami në SmartArt si dhe për shtimin e tekstit në këtë diagram. |
| **Fʒ 3:** | Punë e pavarur | Nxënësit hapin tekstin dhe pasi lexojnë dhe analizojnë tekstin e paraqitur tek aktiviteti në faqen 27 e paraqesin këtë tekst me anën e një diagrami SmartArt. |

| **Vlerësimi:** | **Detyrat dhe puna e pavarur:** |
|---|---|
| Vlerësim diagnostifikues<br>Vlerësim me një listë treguesish | Detyra praktike faqe 27 te libri i nxënësit. |